**PËRMBAJTJA**

## Hyrje

Ajo që i habit jomuslimanët kur e shfletojnë me kujdes Kuranin është se ky Libër nuk u del siç e kishin pritur. Ata supozojnë se në duar kanë një libër të vjetër, të ardhur katërmbëdhjetë shekuj më parë në shkretëtirën arabe, rrjedhimisht presin që ky libër t'u duket i tillë: libër i vjetër nga shkretëtira. Por, pastaj ata vërejnë se ky libër nuk është aspak i tillë. Për më tepër, një nga gjërat e para të cilat disa njerëz i supozojnë është se, meqë libri është i vjetër dhe nga shkretëtira, rrjedhimisht do të duhej të

fliste për shkretëtirën. Në të vërtetë, Kurani flet edhe për shkretëtirën, pra, përmban përshkrime të saj, por ai, po ashtu, flet edhe për detin, sikur të ishe në një stuhi deti.

## Detari

Disa vjet më parë, në Toronto dëgjuam një tregim për një njeri i cili ishte në flotën detare dhe jetonte në det. Një musliman i dha atij një Kuran të përkthyer për ta lexuar. Detari nuk dinte gjë në lidhje me historinë e Islamit, por ishte i interesuar për ta lexuar Kuranin. Kur ai e përfundoi leximin, e mori me vete Kuranin, shkoi te muslimani dhe e pyeti: “Muhamedi, detar ka qenë?”

Pra, ai ishte mahnitur se me çfarë saktësie e përshkruan Kurani stuhinë e detit. Në momentin që atij iu tha, “Jo, në fakt, Muhamedi ka jetuar në shkretëtirë”, atij i mjaftoi kjo dhe e pranoi Islamin sakaq.

Atij i kishte bërë aq shumë përshtypje përshkrimi i Kuranit sepse ai e kishte përjetuar stuhinë e detit dhe e dinte se, kushdo që ka bërë një përshkrim të tillë, duhet të ketë qenë në stuhi detare.

**"... si errësirat në detin e thellë, të cilat mbulohen nga dallgët që ngrihen njëra mbi tjetrën, duke pasur sipër tyre retë..."** (Kurani, 24:40)

… nuk ishte diçka që mund të shkruhej nga dikush i cili vetëm e ka imagjinuar stuhinë detare, por duhet të jetë shkruar nga dikush që e dinte me saktësi se si duket një stuhi në det.

Ky është një shembull se si Kurani nuk është i lidhur vetëm me një vend e kohë të caktuar. Sigurisht, idetë shkencore të shprehura në të nuk ka gjasë të vijnë nga

shkretëtira e katërmbëdhjetë shekujve më parë.

## Gjëja më e vogël që ekziston

Disa shekuj përpara profecisë së Muhamedit, një teori e njohur si *teoria e atomizmit* ishte zhvilluar nga filozofi grek, Demokritus. Ai dhe përkrahësit e teorisë së tij mendonin se materia përbëhet prej grimcave të imëta, të padukshme dhe të pashkatërrueshme, të quajtura atome. Arabët, po ashtu, kishin të zhvilluar konceptin e njëjtë. Në fakt, fjala arabe *dherrah* i referohej grimcës më të vogël të njohur për njeriun.

Tash, shkenca moderne ka zbuluar se njësia më e vogël e materies (p. sh. atomi, i cili ka të gjitha vetitë e njëjta me elementet e tij) mund të ndahet në pjesë përbërëse. Kjo është një ide e re, e zhvilluar në shekullin e kaluar; megjithatë,

është mjaft interesant se si një informatë e tillë tashmë ishte dokumentuar në Kuran, (34:3) ku thuhet:

**"Atij nuk mund t'i fshihet asnjë grimë** *(dherrah)* **as në qiej, as në Tokë e nuk ka asgjë më të vogël ose më të madhe se ajo, që të mos jetë shënuar në Librin e qartë."**

Pa dyshim, katërmbëdhjetë shekuj më parë, një deklarim i tillë do të dukej i pazakontë për këdo, madje edhe për arabët, te të cilët *dherrah* ishte gjëja më e imët që ekzistonte.

Në të vërtetë, kjo është dëshmi se Kurani nuk është libër i vjetruar.

## Mjalti

Një shembull tjetër i asaj që dikush mund të presë nga një “libër i vjetër”, i cili prek temat e mjekësisë ose shëndetit, janë ilaçet e vjetruara që i ka shkelur koha. Sipas burimeve të ndryshme historike, Profeti (ﷺ) kishte dhënë këshilla në lidhje me shëndetin dhe higjienën, megjithëse shumica e këtyre këshillave nuk janë përfshirë në Kuran. Në shikim të parë, për një jomusliman kjo mund të duket si një lëshim i pakujdesshëm. Ata nuk mund të kuptojnë arsyen pse Allahu nuk ka “përfshirë” një informacion aq të dobishëm në Kuran. Disa muslimanë përpiqen të shpjegojnë këtë me argumentin në vijim: “Megjithëse këshillat e Profetit kanë qenë të mira dhe të

zbatueshme për kohën kur ai ka jetuar, Allahu, me mençuri të pafund, e ka ditur se më vonë do të vijnë zhvillime më të mëdha të shkencës e të mjekësisë, gjë që do t'i bënte këshillat e Profetit të duken si të vjetruara. Kur të ndodhnin zbulimet e mëvonshme, njerëzit do të mund të thoshin se një informacion i tillë është kontradiktor me atë që Profeti (ﷺ) e kishte thënë. Mu për këtë, Allahu nuk do të lejonte kurrë asnjë mundësi që jomuslimanët të mund të thonë se Kurani ka kontradikta në vetvete, ose me mësimet e Profetit (ﷺ). Ai (Allahu) ka përfshirë në Kuran vetëm informacione dhe shembuj të cilët do të qëndrojnë në testet e kohës."

Sidoqoftë, kur dikush e shqyrton realitetin e Kuranit në kuptimin e ekzistencës së tij si një shpallje e shenjtë, tërë kjo çështje bie shpejt në perspektivën e saktë dhe gabimi i një argumentimi të tillë bëhet i qartë dhe i kuptueshëm.

Duhet kuptuar se Kurani është shpallje e shenjtë dhe, duke qenë i tillë, të gjitha informatat që gjenden në të kanë origjinë të shenjtë. Allahu e shpalli Kuranin nga Vetja. Fjala e Allahut ka ekzistuar edhe përpara krijimit, kështu që asgjë nuk mund të shtohet, të hiqet a të ndryshohet. Në të vërtetë, Kurani ka ekzistuar dhe ka qenë i plotë edhe përpara krijimit të profetit Muhamed (ﷺ), ashtu që nuk është e mundshme të përmbajë këshillat ose fjalët e tij. Përfshirja e informatave të tilla

do të binte në kundërshtim të qartë me qëllimin e ekzistencës së Kuranit, do të komprometonte autoritetin e tij dhe do ta paraqiste atë si shpallje të shenjtë joautentike.

Si rrjedhojë, nuk ka pasur ndonjë “ilaç shtëpiak” në Kuran që do të mund të deklarohej i dalë kohe, si dhe Kurani nuk përmban në vete pikëpamje të njerëzve se çka është e dobishme për shëndetin, cilat ushqime është mirë të hahen e si shërohet kjo ose ajo sëmundje.

Në fakt, Kurani përmend vetëm një lloj ushqimi për trajtim mjekësor dhe kjo nuk kontestohet nga askush. Në Kuran thuhet se në **mjaltë** ka shërim. Dhe, sigurisht, nuk mendoj se ndokush mund ta kundërshtojë këtë!

## Profeti Muhamed (ﷺ) dhe Kurani

Në rast se ndokush mendon se Kurani është produkt i mendjes së njeriut, atëherë pritet që një njeri i tillë të reflektojë se çfarë ka ndodhur në mendjen e njeriut që e ka "shkruar" atë. Ç'është e vërteta, disa enciklopedi të caktuara dhe libra të ndryshëm thonë se Kurani ka qenë produkt i halucinacioneve nëpër të cilat ka kaluar Muhamedi.

Nëse këto do të ishin të vërteta, - në rast se vërtet ka ardhur nga mendja me probleme psikologjike e Muhamedit, - atëherë në Kuran do të kishte evidencë të dukshme të kësaj. A ka evidencë të tillë? Për ta përcaktuar këtë, fillimisht duhet të identifikohen gjërat të cilat do të duhej të ndodhnin në mendjen e tij në atë kohë

dhe pastaj të kërkohen mendime e reflektime të tilla në Kuran.

Dihet përgjithësisht se Muhamedi (ﷺ) ka pasur një jetë shumë të vështirë. Përpos njërës, të gjitha vajzat e tij të tjera kishin vdekur përpara tij. Ai e kishte gruan të dashur dhe shumë të rëndësishme për vete, e cila, jo vetëm që kishte vdekur përpara tij, por kishte vdekur në një periudhë shumë të vështirë të jetës së tij.

Në të vërtetë, ajo ishte grua shumë e mirë për të, sepse në kohën kur zbriti shpallja për herë të parë, ai shkoi tek ajo, i frikësuar. Sigurisht, edhe në kohën e sotme është mjaft e vështirë të gjendet një arab që do të të thoshte: “Isha shumë i frikësuar dhe vrapova te gruaja ime në shtëpi.” Thjesht, ata nuk janë të tillë. Por,

Muhamedi (ﷺ) ndihej i gatshëm ta bënte këtë. Kaq e fortë dhe kaq me ndikim ishte gruaja e tij.

Megjithëse këta janë vetëm pak nga shembujt se çfarë kishte ndodhur në mendjen e Muhamedit, këta shembuj mjaftojnë për të vërtetuar pikëpamjen time.

Kurani nuk përmend asnjë nga këto gjëra: as vdekjen e fëmijëve të tij, as vdekjen e gruas së tij të dashur, as frikën që e kishte kur atij i zbriti shpallja për herë të parë dhe kur e ndau atë aq bukur me gruan e tij, asgjë nga këto, megjithëse të gjitha këto ngjarje me siguri e kishin lënduar atë, e kishin munduar dhe i kishin shkaktuar dhembje e pikëllim gjatë këtyre periudhave të jetës së tij. Në të vërtetë,

nëse Kurani do të ishte produkt i reflektimeve të tij psikologjike, atëherë këto tema, dhe shumë të tjera, do të mbizotëronin në Kuran ose, së paku, do të përmendeshin përgjatë tij.

## Qasja shkencore e Kuranit

Një qasje e vërtetë shkencore ndaj Kuranit është e mundshme sepse Kurani ofron diçka të cilën shkrimet e tjera fetare dhe religjionet e tjera në përgjithësi nuk e ofrojnë. Kjo është ajo që shkencëtarët e kërkojnë. Në ditët e sotme, shumë njerëz i kanë idetë dhe teoritë e tyre se si funksionon universi. Njerëz të tillë ka gjithandej, por komuniteti i shkencëtarëve as që lodhet për t'i dëgjuar ata. Kjo ndodh për shkak se shkencëtarët përgjatë shekullit të kaluar kanë kërkuar *testin e falsifikimit*. Ata thonë: "Nëse ke një teori, mos na lodh me të përveç nëse keni një mënyrë vërtetimi të saj, për të na e vërtetuar se a është e gabuar apo jo."

Një test i tillë ka qenë saktësisht arsyeja pse komuniteti i shkencëtarëve e ka dëgjuar Ajnshtajnin përgjatë fillimit të shekullit. Ai kishte ardhur me një teori të re dhe kishte thënë: “Unë besoj se universi funksionon në këtë mënyrë dhe ja ku janë tri mënyra për ta vërtetuar nëse e kam gabim apo jo!” Kështu, komuniteti i shkencëtarëve e bëri teorinë e tij subjekt të testimeve dhe brenda gjashtë vjetëve teoria e tij i kaloi të tri testet.

Natyrisht, kjo nuk do të thotë se ai ishte njeri i madh, por vërteton se ai kishte merituar të dëgjohej sepse kishte thënë: “Kjo është ideja ime dhe, nëse dëshironi ta vërtetoni se jam gabim, bëjeni këtë ose bëjeni atë.”

Kurani e ka saktësisht këtë *testin e falsifikimit.* Disa janë të vjetra (sepse tashmë janë vërtetuar si të vërteta), ndërsa disa të tjera ende ekzistojnë edhe sot. Në parim, aty thuhet: “Nëse ky libër nuk është çfarë thotë se është, atëherë e tëra që duhet është të bëni këtë, këtë ose këtë, për ta vërtetuar nëse është false.” Natyrisht, gjatë 1400 vjetëve askush nuk ka qenë në gjendje të bëjë “këtë, këtë ose këtë”, kështu që Kurani ende konsiderohet i vërtetë dhe autentik.

## Testi i falsifikimit

Herën tjetër kur argumentoni me dikë në lidhje me Islamin dhe ai thotë se e di të vërtetën dhe se ti je në errësirë, ju sugjeroj që fillimisht t'i lini mënjanë të gjitha argumentet e t'i sugjeroni këtë. Pyeteni: "A ka ndonjë gjë në religjionin tuaj që do të dëshmonte se jeni gabim në rast se unë do t'ju dëshmoja se kjo ekziston, çfarëdo qoftë ajo?" E po, mund t'ju premtoj qysh tash se njerëzit nuk do të kenë asgjë: asnjë test, asnjë provë, asgjë! Kjo është kështu për shkak se ata nuk e mbrojnë idenë se jo vetëm që duhet të prezantojnë atë çfarë ata besojnë, por po ashtu do të duhej t'u ofrojnë të tjerëve shansin që ta dëshmojnë se ata janë gabim.

Ndërkaq, Islami e bën këtë.

Një shembull i përkryer se si Islami i jep njeriut mundësinë që të verifikojë autenticitetin dhe të “vërtetojë gabimin” është në kaptinën e katërt. Dhe, sinqerisht, unë kam qenë shumë i befasuar kur fillimisht e kisha zbuluar këtë sfidë. Aty thuhet:

**"A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie."** (Kurani, 4:82)

Kjo është një sfidë e qartë për një jomusliman. Në realitet, është një ftesë për të gjetur ndonjë gabim. Në fakt, lënë anash seriozitetin dhe vështirësinë e kësaj sfide, një prezantim i tillë i sfidës në radhë të parë nuk është as në natyrën njerëzore dhe është jokonsistente me personalitetin

e njeriut. Një njeri nuk shkon në provim në shkollë dhe pas mbarimit të provimit të shkruajë një shënim për mësimdhënësin duke thënë: “Ky provim është perfekt. Nuk ka asnjë gabim në të. Gjej një gabim nëse mundesh!” Njeriu thjesht nuk e bën një gjë të tillë. Në një rast të tillë, mësimdhënësi nuk do të bënte gjumë pa gjetur një gabim! Dhe kështu, kjo është mënyra e qasjes së Kuranit ndaj njerëzve.

## Pyeti njerëzit që dinë

Një tjetër gjë interesante që ekziston në Kuran është këshilla e përsëritur për lexuesin. Kurani e informon lexuesin me fakte të ndryshme dhe pastaj jep këshillë: "Nëse dëshiron të dish më shumë për këtë ose për atë, ose në rast se dyshon çfarë është thënë, atëherë do të duhej të pyesje ata të cilët kanë njohuri për të." Pra, kjo po ashtu është një sjellje e çuditshme. Nuk është e zakonshme që një libër që vjen nga dikush pa asnjë trajnim në gjeografi, botanikë, biologji etj., që të merret me këto tema dhe pastaj të këshillojë lexuesin që, në rast të çfarëdo dyshimi, të pyesë njerëzit e ditur.

Megjithatë, në çdo kohë ka pasur muslimanë të cilët kanë ndjekur këshillat

e Kuranit dhe kështu kanë bërë zbulime të befasishme. Kur të shihni punën e shkencëtarëve muslimanë të shumë shekujve të mëparshëm, do të gjeni përplot citate nga Kurani.

Puna e tyre thekson se ata kanë hulumtuar në vende të caktuara, duke kërkuar diçka. Dhe, ata pohojnë se arsyeja pse kanë hulumtuar në vende të tilla ka qenë pikërisht se Kurani i ka orientuar në këto drejtime.

Për shembull, Kurani e përmend **origjinën e njeriut** dhe pastaj i thotë lexuesit: “Hulumtoje këtë!” Pra, i jep një shenjë lexuesit se ku duhet të hulumtojë, si dhe thekson se duhet zbuluar më tepër për atë temë.

Në ditët e sotme, si duket shumë muslimanë e anashkalojnë këtë, por jo gjithmonë, siç do të ilustrohet edhe në shembullin në vijim.

## Embriologjia

Vite më parë, një grup njerëzish nga Riadi, Arabia Saudite, i grumbulluan të gjitha vargjet e Kuranit që flasin për embriologjinë: rritjen e qenieve njerëzore brenda barkut të nënës. Ata thanë: "Ja çfarë thotë Kurani. A është kjo e vërtetë?" Në thelb, ata kishin marrë këshillën e Kuranit: "Pyet njerëzit që dinë."

Ata përzgjodhën, siç ndodhi, një jomusliman i cili ishte profesor i embriologjisë në Universitetin e Torontos. Emri i tij është Kith Mur (Keith Moore), autor i tekstit të embriologjisë dhe ekspert botëror në këtë fushë. Ata e ftuan atë në Riad dhe i thanë: "Kjo është çfarë thotë Kurani për këtë temë. A është kjo e

vërtetë? Çka mund të na thuash për këtë?”

Duke qenë në Riad, ata i ndihmuan atij në përkthim dhe për çfarëdo që kishte nevojë. Ai ishte aq i befasuar për atë që kishte gjetur, aq sa i kishte ndryshuar edhe librat e tij. Në fakt, në edicionin e dytë të njërit nga librat e tij të titulluar “*Para se të lindnim…”,* në pjesën e embriologjisë, kishte shtuar një material i cili nuk ishte në edicionin e parë për shkak se ajo çfarë kishte gjetur në Kuran ishte shumë përpara kohës, kështu që ata të cilët e besojnë Kuranin e dinë atë të cilën njerëzit e tjerë nuk e dinë.

Kam pasur kënaqësinë të intervistoj dr. Kith Murin për një televizion dhe ne kemi folur gjerë e gjatë për këtë, duke e

prezantuar edhe të ilustruar. Ai përmendi se disa nga gjërat të cilat Kurani i thotë për rritjen e qenieve njerëzore, nuk ishin të ditura deri tridhjetë vjet më parë. Në fakt, ai tha se në veçanti, përshkrimi që ua bën Kurani qenieve njerëzore si një "mpiksje sikur shushunjë" **"leech-like clot"** (*'alakah*) [Kurani, 40:67], ishte diçka e re për të; por, kur ai e rishikoi këtë, pa se ishte e vërtetë, kështu që e përfshiu në librin e tij.

Ai tha: "Kurrë më parë nuk e kisha menduar kështu këtë", kështu që shkoi në Departamentin e Zoologjisë dhe kërkoi një fotografi të shushunjës. Kur pa se ajo dukej pikërisht sikurse embrioni njerëzor, vendosi që të përfshijë të dy fotografitë në një nga librat e tij.

Megjithëse rasti i lartpërmendur është një shembull i një njeriu jomusliman i cili hulumton informacionin të cilin e përmban Kurani, është shembull i vlefshëm sepse ai është ndër njerëzit e ditur në lëmin e hulumtimit. Nëse ndonjë i paditur do të kishte thënë se Kurani e thotë të vërtetën për embriologji, fjala e tij nuk do të merrej si e pranueshme. Ndërkaq, për shkak të pozitës së tij të lartë, respektit dhe vlerësimit që njeriu ua jep studiuesve, është e natyrshme që të mendohet se, nëse ata hulumtojnë një temë dhe vijnë në një përfundim të bazuar në hulumtim, atëherë edhe përfundimet që i kanë arritur janë po ashtu të vlefshme.

## Reagimi i dyshuesit

Dr. Muri po ashtu ka shkruar një libër mbi *embriologjinë klinike* dhe, kur e kishte prezantuar këtë informacion në Toronto, kishte shkaktuar mjaft trazirë në Kanada. Në shumë faqe të para të gazetave të Kanadasë kishte tituj mjaft qesharakë në lidhje me këtë. Për shembull, një titull thoshte: GJË E BEFASISHME U GJET NË NJË LIBËR ANTIK TË LUTJEVE! Nga ky shembull, është e dukshme se njerëzit nuk e kuptojnë qartë se për çfarë bëhet fjalë këtu. Në fakt, një nga gazetarët e kishte pyetur profesor Murin: "A nuk mendon se ndoshta arabët kanë mundur të kenë njohuri për të gjitha këto gjëra: përshkrimin e embrionit, pamjen e tij dhe si ndryshon e rritet? Ndoshta ata nuk ishin

shkencëtarë, ndoshta ata kishin bërë disa prerje të vrazhda, kishin gdhendur njerëzit dhe i kishin ekzaminuar këto gjëra.”

Profesori menjëherë iu drejtua atij (gazetarit) se kishte harruar një pikë të rëndësishme – të gjitha sllajdet e embrionit të prezantuara në video janë nga fotografitë e bëra me mikroskop. Ai tha: “Nuk është e rëndësishme nëse dikush ishte përpjekur të zbulonte embriologjinë katërmbëdhjetë shekuj më parë. Ata nuk kanë pasur mundësi ta shohin këtë.”

I tërë përshkrimi që gjendet në Kuran në lidhje me pamjen e embrionit është diçka që ende është tepër e vogël për ta parë me sy, prandaj nevojitet mikroskopi për ta bërë këtë. Meqë një pajisje e tillë ekziston

pak më shumë se dyqind vjet, dr. Muri tha me tallje? “Ndoshta katërmbëdhjetë shekuj më parë dikush kishte ndonjë mikroskop sekret dhe kështu e kishte bërë këtë hulumtim, duke mos bërë asnjë gabim. Pastaj, ai disi e kishte mësuar Muhamedin (ﷺ) dhe e kishte bindur që ta vendoste këtë informacion në librin e tij. Pastaj, ai e kishte shkatërruar pajisjen dhe e kishte mbajtur sekret përgjithmonë. A mund ta besosh këtë? Me të vërtetë, nuk mund ta besosh, përpos nëse sjell ndonjë dëshmi, sepse është një teori qesharake.” Në fakt, kur atë e pyetën: “Si e shpjegon praninë e një informate të tillë në Kuran?”, përgjigjja e dr. Murit ishte: “Kjo mund të ketë ardhur vetëm përmes shpalljes hyjnore!

## Gjeologjia

Një nga kolegët e profesor Murit, Marshall Xhonsoni, merret në thellësi me *gjeologjinë* në Universitetin e Torontos. Atij i kishte ardhur shumë interesant fakti se thëniet e Kuranit për embriologjinë janë shumë të sakta, kështu që ai kërkoi nga muslimanët që të mbledhin gjithçka që Kurani përmban në lidhje me specialitetin e tij.

Përsëri, njerëzit u habitën me të gjeturat. Meqenëse ka shumë e shumë tema të cilat diskutohen në Kuran, me siguri do të nevojitej edhe kohë e gjatë për të shtjelluar secilën temë. Për qëllimet e këtij diskutimi, mjafton të theksohet se Kurani jep deklarata shumë të qarta dhe koncize për tema të ndryshme, përderisa

njëkohësisht këshillon lexuesin që ta verifikojë autenticitetin e këtyre deklaratave me hulumtime të studiuesve në lidhje me këto tema. Dhe, ashtu siç është ilustruar me shembujt paraprakë, Kurani ka dalë të jetë autentik.

## Këtë nuk e ke ditur më herët

Pa dyshim, në Kuran gjendet një qëndrim që nuk gjendet askund tjetër. Është interesant se, kur Kurani jep një informatë, shpesh i thotë lexuesit: “Këtë nuk e ke ditur më herët.” Në të vërtetë, nuk ekziston ndonjë tjetër shkrim i shenjtë që bën një deklarim të tillë. Të gjitha shkrimet e tjera antike dhe shkrimet e shenjta të cilat i kanë njerëzit, japin shumë informacion, por gjithmonë edhe theksojnë se nga vjen ky informacion.

Për shembull, kur **Bibla** flet për historinë antike, thekson se ky mbret ka jetuar këtu, ky tjetri ka luftuar në betejën e caktuar, ai tjetri ka pasur kaq djem etj. Megjithatë, gjithmonë nënvizon se, nëse dëshiron më shumë informacion, duhet të lexosh librin

e këtij dhe atij, për shkak se nga aty ka ardhur ky informacion. Në kundërshtim me këtë koncept, Kurani i jep lexuesit informacionin dhe thekson se ky informacion është diçka e re. Natyrisht, gjithmonë këshillohet të hulumtohet për informacionin e dhënë dhe të verifikohet vërtetësia e tij. Është interesant se një koncept i tillë asnjëherë nuk është sfiduar nga jomuslimanët katërmbëdhjetë shekuj më parë. Në të vërtetë, mekasit të cilët kishin urryer muslimanët, kohë pas kohe kishin dëgjuar shpallje të atillë që deklaronte se ishte informacion i ri, megjithatë ata asnjëherë nuk e kishin ngritur zërin të thonë: “Kjo gjë nuk është e re. Ne e dimë se si e ka marrë Muhamedi këtë informacion. Ne e kemi mësuar këtë

në shkollë.” Ata kurrë nuk kishin mundur të sfidonin vërtetësinë e tij, sepse në të vërtetë ishte diçka e re!

**Dëshmia e Vërtetësisë: një trajtim**

Këtu duhet të theksohet se Kurani është i saktë për shumë, shumë gjëra, por saktësia nuk do të thotë doemos se një libër është shpallje e shenjtë. Në fakt, saktësia është vetëm një nga kriteret e shpalljes së shenjtë. Për shembull, libri i numrave të telefonit është i saktë, por kjo nuk do të thotë se është një shpallje e shenjtë. Problemi real qëndron në atë se duhet të ketë dëshmi të burimit të informacionit që e jep Kurani. Theksi është në drejtimin tjetër, në atë që barra e dëshmisë bie mbi lexuesin. Njeriu nuk mund të mohojë thjesht vërtetësinë e Kuranit pa pasur dëshmi të mjaftueshme. Nëse, në realitet, dikush gjen një gabim, atëherë ai ka të drejtë që ta

përgënjeshtrojë atë (Kuranin). Kjo është saktësisht ajo që e inkurajon Kurani.

Në një rast, një njeri erdhi tek unë pas një ligjërate që kisha mbajtur në Afrikën Jugore. Ai ishte shumë i nervozuar për shkak të asaj që kisha thënë dhe m'u drejtua: "Sonte do të shkoj në shtëpi dhe do të gjej një gabim në Kuran." Natyrisht, i thashë: "Urime. Kjo është gjëja më inteligjente që ke thënë." Në realitet, kjo është qasja të cilën duhet ta kenë muslimanët ndaj atyre që dyshojnë në vërtetësinë e Kuranit, sepse edhe Kurani e ofron po këtë sfidë të njëjtë." Pashmangshëm, pas pranimit të sfidës dhe zbulimit se është i vërtetë, njerëzit e tillë do ta besojnë Kuranin sepse ata nuk kanë mundur ta përgënjeshtrojë atë. Në

parim, Kurani e fiton respektin e tyre sepse ata vetë e kanë verifikuar vërtetësinë e tij.

Një fakt esencial i cili nuk mund të ripërsëritet mjaftueshëm për sa i përket vërtetësisë së Kuranit është se paaftësia e dikujt për ta shpjeguar fenomenin nuk kërkon pranimin e ekzistencës së këtij fenomeni nga ai, ose sqarimin e tij nga ndonjë person tjetër. Në veçanti, vetëm për shkak se dikush nuk mund të shpjegojë diçka, nuk do të thotë se duhet të pranohet sqarimi i dikujt tjetër. Sidoqoftë, refuzimi i sqarimeve të të tjerëve nga një person e rikthen tek ai barrën e dëshmisë për të gjetur përgjigje të mundshme.

Kjo teori e përgjithshme është e zbatueshme në koncepte të pafundme në jetë, ndërsa më së miri përshtatet me sfidën kuranore, sepse krijon një vështirësi për atë i cili thotë: “Unë nuk e besoj Kuranin.”

Që në fillim të refuzimit të dikujt, menjëherë i bëhet një obligim për të gjetur sqarimin vetë, nëse ai ndihet se sqarimet e të tjerëve nuk janë të përshtatshme.

Në fakt, në një varg të caktuar kuranor, të cilin gjithmonë e kisha parë si të përkthyer keq në gjuhën angleze, Allahu përmend një njeri që e kishte dëgjuar të vërtetën e cila i ishte shpjeguar atij. Aty thuhet se ai e kishte shkelur detyrën e tij pasi nuk kishte kontrolluar atë që e kishte dëgjuar.

Me fjalë të tjera, njeriu është fajtor në rastet kur dëgjon ndonjë gjë dhe nuk e hulumton e nuk e kontrollon atë, për të parë se a është e vërtetë. Njeriu duhet të procesojë gjithë informacionin dhe të vendosë çfarë të gjuajë në shportë dhe çka është e vlefshme për ta mbajtur, për të përfituar nga ajo informatë pas ndonjë kohe, ose menjëherë. Njeriu nuk do të duhej ta linte atë të bënte zhurmë në kokën e tij. Duhet të vendoset në kategorinë e duhur dhe të përdoret nga ky pozicion. Për shembull, nëse informata është ende në nivel spekulativ, atëherë duhet të dallohet se a është më afër së vërtetës apo më afër së pavërtetës. Por, nëse të gjitha faktet janë prezantuar, atëherë duhet të vendoset në mënyrë

absolute në mes të këtyre dy opsioneve. Madje, edhe nëse dikush nuk është i sigurt për vërtetësinë e informacionit, megjithatë duhet të procesohet tërë informacioni dhe të pranohet se thjesht ai nuk e di këtë në mënyrë të sigurt.

Megjithëse ky shembull në dukje nuk është me shumë vlerë, në realitet është i dobishëm për të arritur më vonë në përfundimin se detyron një person që të paktën të pranojë hulumtimin dhe të rishikojë faktet.

Familjarizimi me informacionin i jep njeriut "avantazh" kur të bëhen zbulimet e ardhshme dhe të prezantohen informacione të reja. Me rëndësi është që njeriu të merret me faktet dhe të mos i

hedhë poshtë thjesht sepse nuk ka empati ose për shkak të mosinteresimit.

## Shterimi i alternativave

Siguria reale se Kurani është i vërtetë qëndron në vetëbesimin që mbizotëron në të; dhe ky vetëbesim vjen nga një qasje e ndryshme - "Shterimi i alternativave." Në parim, Kurani thotë: "Ky libër është shpallje e shenjtë; nëse këtë nuk e beson, atëherë çka beson?" Me fjalë të tjera, lexuesi sfidohet të sjellë ndonjë shpjegim tjetër.

Ja ku është një libër i bërë prej letrës dhe ngjyrës. Prej nga ka ardhur? Thotë se është shpallje e shenjtë; e, nëse nuk është, atëherë nga e ka burimin? Është interesant fakti se deri më tash askush nuk ka ardhur me ndonjë shpjegim funksional. Në të vërtetë, të gjitha alternativat tashmë janë shterur. Nga jomuslimanët

janë themeluar alternativa të cilat në thelb janë reduktuar në dy shkolla të përbashkëta ekskluzive të mendimit, duke këmbëngulur në njërën ose tjetrën nga ato.

Në njërën anë, ekziston një grup i madh njerëzisht të cilët e kanë hulumtuar Kuranin përgjatë qindra vjetëve dhe thonë: “Një gjë është e sigurt: ai njeri, Muhamedi (ﷺ), ka menduar se ka qenë profet. Ai ka qenë i çmendur!” Këta janë të bindur se Muhamedi (ﷺ) disi ka qenë i mashtruar.

Në anën tjetër, është grupi i cili pohon: “Për shkak të kësaj evidence, një gjë është e sigurt: ai njeri, Muhamedi (ﷺ), ka qenë gënjeshtar!” Për ironi, këto dy grupe

duket se asnjëherë nuk mund të pajtohen pa pasur kontradikta mes vete.

Ç'është e vërteta, shumë referenca për Islamin zakonisht i përmendin që të dyja këto teori. Ato fillojnë duke thënë se Muhamedi (ﷺ) ishte i çmendur dhe pastaj përfundojnë duke thënë se ai ishte gënjeshtar. Si duket, ata kurrë nuk e kanë kuptuar se ai nuk mund të ishte të dyja! Për shembull, nëse dikush është mashtruar dhe vërtet mendon se është profet, atëherë ai nuk do të rrinte natën vonë duke planifikuar: "Si t'i mashtroj nesër njerëzit për të menduar se unë jam profet?" Ai që vërtet mendon se është profet, ka besim se përgjigjja do t'i jepet nga shpallja.

## Shtegu i kritikëve

Në fakt, një pjesë e madhe e Kuranit ka dhënë përgjigje në pyetjet e bëra. Dikush do ta pyeste Muhamedin (ﷺ) për ndonjë pyetje dhe shpallja do të vinte me gjithë përgjigjen. Sigurisht, nëse dikush është i çmendur dhe beson se një engjëll po i pëshpërit në vesh, atëherë, në rast se dikush i parashtron ndonjë pyetje, ai do të mendonte se engjëlli do t'i jepte përgjigjen. Për shkak se është i çmendur, ai do të besojë vërtet kështu. Ai nuk do t'i thotë dikujt të presë paksa dhe pastaj të vrapojë te shokët e tij e t'i pyesë: "A e di dikush këtë përgjigje?" Një sjellje e tillë është karakteristikë e dikujt që nuk beson se është profet. Ajo të cilën jomuslimanët refuzojnë ta pranojnë është se nuk mund

të sillesh në të dy mënyrat. Dikush mund të jetë ose i çmendur, ose gënjeshtar. Ai mund ta ketë njërën nga këto ose asnjërën, por kurrsesi nuk mund t'i ketë të dyja! Fakti i cili është nënvizuar në këtë rast është se këto, pa dyshim, janë tipare përjashtuese të personalitetit.

Skenari i mëposhtëm është një shembull i mirë se në çfarë cikli sillen vazhdimisht jomuslimanët. Nëse pyet ndonjë prej tyre: "Cila është prejardhja e Kuranit?" Ai do të thotë se ka ardhur nga mendja e një njeriu të çmendur.

Pastaj, nëse e pyet: "Në rast se paska ardhur nga koka e tij, atëherë nga i kishte marrë informacionet që gjenden në Kuran? Sigurisht, Kurani përmend shumë gjëra të cilat arabët nuk i dinin." Kështu,

për të shpjeguar faktet të cilat ti i thua, ai ndërron pozicionin e tij dhe thotë: “Mirë, ndoshta ai nuk ishte i çmendur. Ndoshta këto informata ia kishte sjellë dikush i huaj. Kështu, ai ka gënjyer dhe u ka thënë njerëzve se ishte Profet.” Në këtë moment, duhet ta pyesësh: “Nëse Muhamedi paska qenë gënjeshtar, atëherë ku e kishte marrë vetëbesimin që kishte? Pse ai ishte sjellë sikur me të vërtetë të mendonte se është Profet?”

Përfundimisht, i vendosur në pozitë të vështirë, ai do të rënkojë sikur mace me përgjigjen e parë që i vjen në mendje, duke harruar se tashmë i ka shterur të gjitha mundësitë, duke thënë: “Mirë, ndoshta ai nuk ka qenë gënjeshtar. Me gjasë ka qenë i çmendur dhe ka menduar

se me të vërtetë ishte Profet.” Dhe kështu, fillon cikli i kotë përsëri.

Siç u përmend tashmë, në Kuran ka shumë informacion për të cilin nuk mund të thuhet se ka burim tjetër përpos nga Allahu. Për shembull, kush ka mundur t’i tregonte Muhamedit (ﷺ) për Murin e Dhulkarnejnit, vend ky qindra milje në veri? Kush i kishte treguar atij për embriologjinë?

Kur njerëzit mbledhin fakte sikur këto, nëse ata nuk kanë dëshirë që ekzistencën e këtyre fakteve t’ia atribuojnë një burimi të shenjtë, atëherë ata automatikisht e drejtojnë supozimin e tyre se dikush ia paska sjellë informacionet Muhamedit (ﷺ) dhe se ai i paska përdorur ato për t’i mashtruar njerëzit.

Sidoqoftë, kjo teori mund të përgënjeshtrohet me një pyetje të thjeshtë: “Nëse Muhamedi (ﷺ) ka qenë gënjeshtar, ku e mori ai vetëbesimin? Pse ai ka mundur t’u thotë njerëzve në fytyrë shumëçka që njerëzit e tjerë nuk kanë mundur t’u thonë?” Një vetëbesim i tillë varet në tërësi nga bindja se atij i kishte zbritur shpallja e vërtetë dhe e shenjtë.

## Zbritja e shpalljes për Ebu Lehebin

Profeti Muhamed (ﷺ) kishte një axhë me emrin Ebu Leheb. Ky njeri e urrente Islamin aq shumë sa e ndiqte Profetin ngado që shkonte për ta diskredituar atë. Në rast se Ebu Lehebi e shihte Profetin (ﷺ) duke folur me ndonjë të huaj, ai priste derisa ata të ndaheshin, shkonte tek i huaji dhe e pyeste: "Çfarë të tha ai? A të tha "zi"? E po, është bardhë. A të tha "mëngjes"? E po, është natë." Ai me përpikëri thoshte saktësisht të kundërtën e asaj që kishte dëgjuar të thoshte Muhamedi (ﷺ) dhe muslimanët.

Sidoqoftë, rreth dhjetë vjet përpara se të vdiste Ebu Lehebi, një kaptinë e shkurtër në Kuran (Surja Leheb, 111) ishte shpallur për të. Aty, qartë thuhej se ai do të

shkonte në Zjarr (kupto: Ferr). Me fjalë të tjera, konfirmohej se ai kurrë nuk do të bëhej musliman, rrjedhimisht do të ishte i mallkuar përgjithmonë.

Përgjatë dhjetë vjetëve, e tëra që Ebu Lehebi do të duhej të bënte ishte të thoshte: “Kam dëgjuar se i është shpallur Muhamedit se unë kurrë nuk do të ndryshoj, se kurrë nuk do të bëhem musliman dhe se do të hyj në Ferr. E po, unë dua të bëhem musliman menjëherë. Si ju duket kjo? Çka mendoni për shpalljen tuaj tash?”

Por, ai kurrë nuk e bëri këtë. Megjithatë, një sjellje e tillë është saktësisht ajo çka pritej prej tij, sepse ai gjithmonë kishte pasur qëllim ta kundërshtonte Islamin.

Në parim, Muhamedi (ﷺ) ka thënë: "Dëshiron të më urresh e të më shkatërrosh? Ja, thuaj këto fjalë dhe unë shkatërrohem. Thuaj ato!" Por, Ebu Lehebi nuk i tha kurrë ato fjalë. Dhjetë vjet! Tërë këtë kohë ai kurrë nuk e pranoi Islamin dhe nuk tregoi ndjeshmëri ndaj kauzës islame.

Si ka mundur Muhamedi (ﷺ) të dinte sigurt se Ebu Lehebi do të përmbushte shpalljen kuranore nëse ai (Muhamedi) nuk ishte vërtet i Dërguari i Allahut?

Si ka mundësi që ai ishte aq i bindur t'i jepte dikujt dhjetë vjet për ta diskredituar profecinë e tij?

Përgjigjja e vetme është se ai ishte i Dërguari i Allahut, sepse, për të bërë një sfidë aq të rrezikshme, duhet të jetë

tërësisht i bindur se atij i ka ardhur shpallja e shenjtë.

## Arratisja

Një shembull tjetër i bindjes së plotë të cilin Muhamedi (ﷺ) e kishte në profecinë e tij dhe, rrjedhimisht, edhe në mbrojtjen e tij hyjnore dhe të mesazhit të tij, ishte në rastin kur ai e kishte lënë Mekën dhe ishte fshehur në shpellë me Ebu Bekrin (رضي الله عنه) gjatë migrimit të tyre në Medinë. Të dy kishin parë njerëzit të cilët vinin për t'i vrarë, ndërsa Ebu Bekri ishte frikësuar. Sigurisht, nëse Muhamedi (ﷺ) do të ishte gënjeshtar, falsifikues ose dikush që përpiqet t'i mashtrojë njerëzit për t'i bërë të mendojnë se është profet, do të pritej që në një rast të tillë t'i thoshte shokut të tij: "O Ebu Bekër, shiko a ka ndonjë rrugëdalje nga kjo shpellë." Ose: "Ulu në

këtë skaj të shpellës dhe qëndro i heshtur."

Megjithatë, në fakt, ajo çka ai i tha Ebu Bekrit, qartë ilustron bindjen e tij të plotë. Ai i tha atij: "Qetësohu! Allahu është me ne dhe Ai do të na shpëtojë!" Prandaj, nëse dikush e di se është duke i mashtruar njerëzit, ku do ta merrte këtë lloj sjelljeje? Në fakt, një gjendje e tillë shpirtërore nuk është aspak karakteristikë e gënjeshtarit ose mashtruesit.

Pra, siç u përmend edhe më parë, jomuslimanët sillen rreth e rrotull duke kërkuar rrugëdalje – mënyra shpjegimi të asaj që kanë gjetur në Kuran, pa ia atribuuar ato burimit të vërtetë. Në një anë, ata të thonë të hënën, të mërkurën dhe të premten: "Ky njeri ka qenë

gënjeshtar”, dhe, në anën tjetër, të martën, të enjten dhe të shtunën të thonë: “Ai ka qenë i çmendur.” Ajo të cilën ata refuzojnë ta pranojnë është se një njeri nuk mund të jetë në të dyja gjendjet, megjithatë atyre u nevojiten të dyja këto teori, që janë arsyetime të tyre për të shpjeguar përmbajtjen e Kuranit.

## Takimi me pastorin

Rreth shtatë vjet më parë, kisha prezent në shtëpinë time një pastor. Në dhomën ku ishim duke qëndruar gjendej një Kuran në tavolinë, i kthyer me ballinën poshtë, kështu që pastori nuk e dinte se cili libër ishte ky. Në mes të bisedës, bëra me shenjë nga Kurani dhe thashë: "Unë kam besim në këtë libër." Duke shikuar Kuranin, por duke mos e ditur se cili libër ishte, ai ma ktheu, "E po, të them se, nëse ai libër nuk është Bibla, është e shkruar nga një njeri!" Si përgjigje, i thashë: "Më lejo të tregoj çfarë ka në këtë libër." Gjatë tri-katër minutave, unë i tregova disa gjëra që i përmban Kurani. Vetëm pas këtyre tri-katër minutave, ai e ndryshoi plotësisht pozicionin dhe tha: "Ke të

drejtë. Njeriu nuk e ka shkruar këtë libër. Djalli e ka shkruar atë!” Në të vërtetë, të kesh një sjellje të tillë është fatkeqësi, për shumë aspekte. Së pari, është një arsyetim shumë i shpejtë dhe i pavlerë. Është një rrugëdalje e shpejtë nga një situatë e parehatshme.

Faktikisht, në Bibël është një ngjarje e famshme ku përmendet se si një ditë disa hebrenj ishin dëshmitarë kur **Jezusi (عليه السلام)** zgjoi një njeri nga vdekja. Ky njeri kishte qenë i vdekur për katër ditë dhe, kur Jezusi erdhi aty, thjesht i tha: “Zgjohu!” Njeriu në fjalë u zgjua dhe u largua sakaq. Në një rast të tillë, disa nga hebrenjtë të cilët e kishin parë këtë, thanë pabesueshëm: “Ky është djalli. Djalli e ndihmoi atë!”

Pra, kjo ngjarje përmendet shumë shpesh nëpër kisha, në gjithë botën dhe njerëzit qajnë shumë kur e dëgjojnë, duke thënë: “Oh, sikur të isha aty, nuk do të isha aq i marrë sikurse ata hebrenj!” Megjithëkëtë, ironikisht, njerëz të tillë bëjnë saktësisht atë që hebrenjtë e kishin bërë, në rastin kur gjatë vetëm tri minutave u tregon atyre një pjesë të vogël të Kuranit dhe e tëra që ata kanë për të thënë është: “Oh, djalli e ka bërë këtë. Djalli e ka shkruar atë libër!” Ata me të vërtetë janë të zënë ngushtë dhe nuk kanë tjetër përgjigje të shëndetshme, pos të drejtohen në arsyetimin më të shpejtë dhe më të pavlerë të mundshëm.

## Burimi i Kuranit

Një shembull tjetër i përdorimit të pozicionit të dobët të njerëzve mund të gjendet në shpjegimet e mekasve për burimin e mesazhit të Muhamedit. Ata e kishin zakon të thoshin: “Djajtë ia sjellin Muhamedit atë Kuran!” Por, ashtu sikurse edhe për të gjitha tendencat e tjera, Kurani e ka dhënë përgjigjen. Në veçanti, një ajet thekson:

**"Kur dëgjojnë Kuranin, mohuesit sa nuk të hanë me shikimet e tyre dhe thonë: “Ai është vërtet i marrë!” Por Kurani është vetëm këshillë për botët."** (Kurani, 68: 51-52)

Pra, këtu jepet argument i cili i kundërpërgjigjet një teorie të tillë. Në

fakt, Kurani jep shumë argumente të cilat kundërpërgjigjen në tendencën kinse Muhamedit (ﷺ) ia paska sjellë mesazhin djalli. Për shembull, në kaptinën e 26-të, Allahu (ﷻ) qartësisht pohon:

**"Atë (Kuran) nuk e kanë zbritur djajtë. Jo vetëm që kjo s'u takon atyre, por as kanë fuqi të bëjnë një si ai. Në të vërtetë, ata mënjanohen nga të dëgjuarit (e Shpalljes)."** (Kurani, 26:210-212)

Ndërkaq, në një pjesë tjetër të Kuranit, Allahu (ﷻ) na udhëzon kështu:

**"Kur dëshiron të lexosh Kuranin, kërko mbrojtjen e Allahut kundër djallit të mallkuar."** (Kurani, 16:98)

Pra, a është kjo mënyra se si djalli do të shkruante libër? A do të thoshte ai:

“Përpara se të lexosh këtë libër, lute Zotin të të ruajë nga unë?” Kjo është shumë, shumë e dyshimtë. Në të vërtetë, ndonjë njeri do të mund të shkruante edhe kësisoj, por a do ta bënte këtë djalli?

Shumë njerëz janë shembull i qartë se si nuk mund të vijnë në një përfundim të tillë. Në njërën anë, ata thonë se djalli nuk do të bënte diçka të tillë, madje edhe po të donte, nuk do ta lejonte Zoti.

Në anën tjetër, ata po ashtu besojnë se djalli është vetëm pak më i vogël sesa Zoti. Në parim, ata mendojnë se me gjasë, djalli ka mundësi të bëjë çfarëdo që mund të bëjë Zoti. Si rezultat i kësaj, kur ata e shohin Kuranin, me gjithë befasinë se sa i mrekullueshëm është, vazhdojnë të

këmbëngulin duke thënë: “Djalli e ka bërë këtë!”

Falënderimi i takon Allahut (ﷻ) që një sjellje të tillë nuk e kanë edhe muslimanët. Megjithëse djalli mund të ketë disa aftësi, ato janë shumë të ndara dhe larg nga aftësitë e Allahut. Nuk ka musliman që është vërtet musliman e të mos e besojë këtë.

Është njohuri e përgjithshme, madje edhe në mesin e jomuslimanëve, se djalli lehtësisht mund të bëjë gabime dhe është e pritshme që ai do të binte në kontradiktë me vetveten nëse do ta kishte shkruar librin. Sepse, me të vërtetë në Kuran thuhet:

**"A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie."** (Kurani, 4:82)

## Mitomania

Në ndërthurje me arsyetimet e kota me të cilat jomuslimanët përpiqen t'i sqarojnë vargjet e pashpjegueshme të Kuranit, një tjetër sulm jepet shpesh. Si duket ky është një kombinim i teorive se Muhamedi (ﷺ) ishte i çmendur dhe gënjeshtar.

Në thelb, këta njerëz propozojnë se Muhamedi ka qenë i çmendur dhe si rezultat i çmendurisë së tij ai i kishte gënjyer dhe i kishte lajthitur njerëzit. Kjo, në psikologji njihet me emërtimin *mitomania*, që do të thotë se thjesht një njeri thotë gënjeshtra të cilat i beson pastaj edhe vetë. Kjo është ajo nga e cila, sipas jomuslimanëve, vuante Muhamedi (ﷺ). Por, problemi i vetëm në këtë rast është se njeriu i cili vuan nga *mitomania*

assesi nuk mund të merret me fakte, ndërsa Kurani është tërësisht i bazuar në fakte. Gjithçka që përmban Kurani mund të hulumtohet e të konstatohet si i vërtetë.

Meqë faktet janë aq problem për një *mitomaniak,* psikologët të cilët i trajtojnë njerëzit që vuajnë nga kjo gjendje i konfrontojnë vazhdimisht me fakte. Për shembull, në rastet kur dikush është mendërisht i sëmurë dhe thotë: “Unë jam mbreti i Anglisë”, psikologu nuk do t’i thoshte atij: “Jo, nuk je. Ti je i çmendur!” Thjesht, një psikolog nuk do të vepronte kështu. Në vend të kësaj, ai do ta konfrontonte me fakte, duke i thënë, “OK, ti thua se je mbreti i Anglisë. Më thuaj pra,

ku është sot mbretëresha? Ku është kryeministri? Ku janë rojat e tua?”

Kur ky njeri të ketë vështirësi duke u përpjekur të përgjigjet, do të gjejë arsyetime duke thënë: “Uh… mbretëresha… ka shkuar te nëna e saj. Uh… kryeministri… ka vdekur.” Eventualisht, meqë nuk mund të përballet me faktet, ai do të përmirësohet. Nëse psikologu do të vazhdonte ta konfrontonte mjaftueshëm me fakte, në fund ai do të pranonte realitetin dhe do të thoshte: “Me gjasë nuk qenkam mbreti i Anglisë.”

Kurani ka qasje shumë të ngjashme me psikologun që e trajton *mitomaninë* në raport me lexuesin. Në një varg të Kuranit thuhet:

**"O njerëz, ju ka ardhur këshillë (Kurani) nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët."** (Kurani, 10:57)

Në shikim të parë, kjo thënie duket e paqartë, por kuptimi i këtij vargu është shumë i kthjellët kur shihet në dritën e shembullit të lartpërmendur.

Në thelb, njeriu shërohet nga iluzionet e tij duke e lexuar Kuranin. Në parim, kjo është terapi e cila i shëron njerëzit e lajthitur duke i përballur ata me fakte.

Përgjatë Kuranit ka një pozicion mbizotërues që thotë: “O njerëz, ju thoni kështu dhe kështu për këtë gjë; por si thoni për këtë dhe këtë? Si mund ta thoni atë, pasi ta dini këtë?” Dhe kështu e detyron njeriun që të marrë parasysh atë

që është e rëndësishme, përderisa njëkohësisht e shëron atë nga iluzioni që faktet e prezantuara nga Allahu do të mund të shpjegohen lehtësisht me teori dhe me arsyetime joserioze.

**Enciklopedia e Re Katolike**

Konfrontimi i njerëzve me fakte është një gjë e cila e ka marrë vëmendjen e shumë jomuslimanëve. Në fakt, ekziston një referencë interesante për këtë temë në Enciklopedinë e Re Katolike. Kisha Katolike, në një artikull lidhur me temën e Kuranit, ka theksuar:

**"Ndër shekuj, shumë teori janë ofruar lidhur me origjinën e Kuranit... Sot, asnjë njeri i arsyeshëm nuk pranon asnjë nga këto teori!!!"**

Pra, ja ku është Kisha e Vjetër Katolike me shekuj, e cila i mohon këto përpjekje të kota për shpjegim të Kuranit. Në të vërtetë, Kurani është problem për Kishën Katolike. Ata e studiojnë atë, sepse thuhet

se është shpallje. Sigurisht, ata do të kishin dëshirë që të gjenin ndonjë dëshmi që nuk është shpallje, por nuk munden, sepse nuk gjejnë ndonjë shpjegim të besueshëm. Por, së paku ata janë të sinqertë në hulumtimet e tyre dhe nuk e marrin për bazë interpretimin e parë të paqëndrueshëm që u vjen në mendje.

Kisha thekson se gjatë katërmbëdhjetë shekujve ende nuk është prezantuar ndonjë shpjegim i arsyeshëm. Të paktën, ajo e pranon se Kurani nuk është një temë e lehtë.

Sigurisht, njerëzit e tjerë janë më pak të sinqertë sesa Kisha. Ata shpejt thonë: “Oh, Kurani është nga aty, Kurani është nga këtu” dhe në të shumtën e rasteve as e

mendojnë besueshmërinë e asaj që thonë.

Natyrisht, deklarimi i Kishës Katolike e vë në siklet katolikun e zakonshëm. Ndoshta ai ka idetë e tij për origjinën e Kuranit, por si anëtar i Kishës nuk mund të veprojë në bazë të teorive të tij. Veprimet e tilla do të binin në kundërshtim me bindjen, besnikërinë dhe lojalitetin të cilin e kërkon Kisha. Si anëtar, ai obligohet të pranojë atë që Kisha Katolike e deklaron pa e vënë në pikëpyetje dhe t'i zbatojë mësimet e Kishës në jetën e përditshme. Pra, në parim, nëse Kisha Katolike përgjithësisht thotë: "Mos dëgjoni ato raporte të pakonfirmuara për Kuranin", atëherë çfarë mund të thuhet për këndvështrimin islam lidhur me këtë? Nëse edhe

jomuslimanët e pranojnë se ekziston diçka që duhet të pranohet në lidhje me Kuranin, atëherë pse njerëzit janë aq kokëfortë, defensivë dhe armiqësorë kur muslimanët bazohen në të njëjtën teori? Sigurisht, kjo është diçka për të menduar për ata që kanë mendje, diçka për të meditaur për ata të cilët kuptojnë!

## Dëshmia e një intelektuali

Kohëve të fundit, një intelektual i njohur i Kishës Katolike me emrin Hans ka studiuar Kuranin dhe e ka dhënë mendimin e tij lidhur me atë që ka lexuar. Ky njeri shumë i respektuar nga Kisha Katolike, pas shqyrtimit të kujdesshëm, ka ardhur në përfundimin se Zoti ka folur me njeriun nëpërmjet njeriut, Muhamedit.

Përsëri, ky përfundim ka ardhur nga një burim jomusliman, nga vetë intelektuali i shquar i Kishës Katolike!

Ani që nuk mendoj se papa pajtohet me të, megjithatë opinioni i një figure të tillë publike aq të dalluar ka një peshë për mbrojtjen e pozicionit të muslimanëve. Ai duhet të duartrokitet për ballafaqimin e tij

me realitetin që Kurani nuk është diçka që mund të largohet lehtë dhe që, faktikisht, burimi i fjalëve të tij është Zoti.

Siç është e dukshme nga informatat e përmendura më lart, të gjitha mundësitë janë shterur, kështu që nuk ekziston asnjë mundësi se gjendet ndonjë mënyrë për përgënjeshtrimin e Kuranit.

## Barra e dëshmisë mbi kritikuesin

Në rast se një libër nuk është shpallje dhe është lajthitje, atëherë njeriu duhet të pyesë: “Prej nga vjen ai, cili është burimi i tij? Dhe në cilën pjesë na mashtron ky libër?” Vërtet, përgjigjja e saktë në këto pyetje e zbardh vërtetësinë e Kuranit dhe i hesht pretendimet e parëndësishme të jobesimtarëve.

Sigurisht, nëse njerëzit do të këmbëngulnin se Kurani është mashtrim, atëherë ata duhet të sjellin dëshmi që e mbështesin pohimin e tyre. Barra e dëshmisë është tek ata, jo te ne! Njeriu nuk do të duhej të zhvillonte një teori pa pasur fakte të mjaftueshme për ta vërtetuar atë; kështu që unë u them atyre: “Më trego vetëm një mashtrim të tillë! Më

trego cila pjesë e Kuranit më mashtron mua! Më trego; përndryshe mos thuaj se është mashtrim!”

## Origjina e universit dhe e jetës

Një karakteristikë interesante e Kuranit është mënyra se si merret me *fenomenin e befasisë,* që ndërlidhet jo vetëm me të kaluarën, por edhe me kohën e tashme. *Në parim, Kurani nuk është një problem i vjetër. Është problem edhe në ditët e sotme, problem për jomuslimanët.* Kjo, se çdo ditë, çdo javë e çdo vit na sjell edhe më shumë dëshmi se Kurani është vështirë për ta kundërshtuar, se vërtetësia e tij nuk mund të sfidohet më tutje! Për shembull, një varg i Kuranit thotë:

**"A nuk e dinë mohuesit se qiejt dhe Toka kanë qenë një e tërë? Pastaj Ne e ndamë dhe bëmë nga uji çdo gjë të gjallë! Akoma nuk besojnë?!"** (Kurani, 21:30)

Për ironi, ky është saktësisht informacioni për të cilin me 1973 u është ndarë disa jobesimtarëve Çmimi Nobel.

Kurani e nxjerr në shesh origjinën e universit, – si ka filluar nga një pjesë, – dhe njerëzimi vazhdon ta verifikojë këtë shpallje edhe në kohën e sotme. Për më tepër, katërmbëdhjetë shekuj më parë nuk ka qenë e lehtë të binden njerëzit që **tërë jeta vjen nga uji,** gjë që sot është fakt.

Në të vërtetë, nëse 1400 vjet më parë do t'i kishe thënë dikujt në shkretëtirë: "Gjithë kjo që e sheh (duke bërë me shenjë nga vetvetja), përbëhet më së shumti prej ujit", askush nuk do të të besonte. Dëshmia për këtë gjë nuk ka qenë në dispozicion deri në kohën e zbulimit të mikroskopit. Për këtë, është

dashur të pritet deri në zbulimin e *citoplazmës,* substancës bazë të qelizës, e cila përbëhet nga 80% ujë. Sidoqoftë, dëshmia ka ardhur dhe Kurani përsëri i ka qëndruar testit të kohës.

## Më shumë teste falsifikimi

Duke iu referuar testeve të falsifikimit, të përmendura më lart, është interesant të shënohet se këto teste, po ashtu, lidhen me të kaluarën dhe të tashmen. Disa nga ato janë përdorur si ilustrime të plotfuqishmërisë dhe gjithëdijes së Allahut, përderisa të tjerat vazhdojnë të qëndrojnë si sfida edhe në kohën e sotme. Një shembull i së parës është deklarimi në Kuran për Ebu Lehebin. Këtu ilustrohet qartë se Allahu, Njohësi i së padukshmes, e ka ditur se Ebu Lehebi nuk do ta ndryshonte sjelljen e tij kurrë dhe se nuk do ta pranonte Islamin. Prandaj, Allahu urdhëroi që ai të dënohet në zjarrin e Ferrit përgjithmonë.

Një kapitull i këtillë ka qenë ilustrim i diturisë hyjnore të Allahut, si dhe vërejtje për ata të cilët ishin të ngjashëm me Ebu Lehebin.

**Ithtarët e Librit**

Një tjetër shembull interesant i testit të falsifikimit në Kuran është vargu që përmend **raportet në mes të muslimanëve dhe të hebrenjve.** Në këtë varg vërehet një kujdes për të mos përgjithësuar raportet mes pjesëtarëve individualë të secilës fe, përkundrazi, bëhet një përmbledhje e raporteve mes dy grupeve të njerëzve si tërësi.

Në parim, Kurani thekson se të krishterët gjithmonë do t'i trajtojnë muslimanët më mirë sesa që i trajtojnë hebrenjtë muslimanët. Vërtet, ndikimi i plotë i një deklarimi të tillë mund të ndihet pasi të merret parasysh me kujdes kuptimi real i këtij vargu. E vërteta është se shumë të krishterë dhe shumë hebrenj janë bërë

muslimanë, por në tërësi, komuniteti hebre shihet si armik i flaktë i Islamit. Për më tepër, vetëm pak njerëz e kuptojnë në çka fton një deklarim kaq i hapur. Në parim, kjo është një mundësi e thjeshtë për hebrenjtë që ta dëshmojnë se Kurani është i pavërtetë, se nuk është shpallje hyjnore. Tërë ajo që ata do të duhej të bënin do të ishte organizimi mes vete, që të trajtonin mirë muslimanët për disa vjet dhe pastaj të thoshin: "Çka thotë Libri juaj i shenjtë për shokët tuaj më të mirë në botë, përkatësisht hebrenjtë ose të krishterët? Shihni çfarë të mirash kanë bërë hebrenjtë për ju!"

Kjo është e tëra që ata do të duhej të bënin për ta përgënjeshtruar Kuranin, gjë të cilën nuk e kanë bërë gjatë 1400

vjetëve. Por, si përherë, oferta është ende e hapur për ta!

## Një qasje matematikore

Të gjithë shembujt e dhënë deri më tash në lidhje me këndet e ndryshme nga të cilat dikush mund t'i qaset Kuranit kanë qenë pa dyshim subjektive për nga natyra e tyre. Sidoqoftë, mes shumë të tjerëve, ekziston edhe një tjetër kënd i cili është **objektiv** dhe baza e të cilit është *matematikore.*

Është befasuese sa autentik bëhet Kurani kur dikush mbledh atë që mund të referohet si listë e hamendësimeve të mira. Matematikisht, kjo mund të shpjegohet duke përdorur shembuj të hamendësimeve dhe të parashikimeve. Për shembull, nëse një person i ka dy zgjedhje (p. sh. njëra është e saktë, e tjetra e gabuar) dhe duke i mbyllur sytë e bën

përzgjedhjen, atëherë ai do të bëjë përzgjedhjen e saktë gjysmën e herëve. Në parim, ai e ka një të dytën e mundësisë dhe mund të përzgjedhë opsionin e saktë, ose atë të pasaktë.

Kështu, nëse një person i ka dy situata të këtilla (p. sh. ai mund të qëllojë të saktën ose të pasaktën në situatën numër një, si dhe të saktën ose të pasaktën në situatën numër dy), kurse ai i mbyll sytë dhe hamendëson, atëherë ai mund të jetë i saktë vetëm në një të katërtën e herëve (p. sh. një të katërtën).

Tashmë ai ka një nga katër shanse sepse tash janë tri mundësi për të qenë i pasaktë dhe vetëm një mundësi për të qenë i saktë.

Thënë më thjesht:

- ai mund të bëjë përzgjedhjen e gabuar në situatën numër një dhe pastaj të përzgjedhë të gabuarën në situatën numër dy;
- ose të bëjë përzgjedhjen e gabuar në situatën numër një dhe pastaj të bëjë përzgjedhjen e saktë në situatën numër dy;
- ose të përzgjedhë opsionin e saktë në situatën numër një dhe pastaj të bëjë përzgjedhjen e gabuar në situatën numër dy;
- ose ai mund të bëjë përzgjedhjen e saktë në situatën numër një dhe pastaj të bëjë përzgjedhjen e saktë edhe në situatën numër dy.

Natyrisht, i vetmi rast në të cilin ai do të ishte plotësisht i saktë është në skenarin e fundit ku ai përzgjedh saktë në të dyja situatat.

Gjasat për të qëlluar të gjitha të saktat janë zvogëluar sepse numri i situatave është rritur; ndërsa ekuacioni matematikor që përfaqëson një skenar të tillë është ½ x ½ (p. sh. një nga dy për situatën e shumëzuar për një nga dy herët për situatën e dytë).

Kur vazhdojmë me këtë shembull, nëse i njëjti person tashmë i ka tri situata për të bërë përzgjedhje verbërisht, atëherë ai do të jetë i saktë një të tetën e kohës (p. sh. një nga tetë herët ose ½ x ½ x ½).

Përsëri, gjasat për përzgjedhje korrekte në të tri situatat e kanë zvogëluar mundësinë

e personit për të qenë i saktë në vetëm një të tetën herë. Pra, duhet të kuptojmë se, derisa rritet numri i situatave, mundësitë për të qenë i saktë zvogëlohen, sepse këto dy fenomene janë joproporcionale.

Prandaj, për të zbatuar një shembull të tillë në rastin e Kuranit, nëse dikush bën një listë të të gjitha temave për të cilat Kurani ka dhënë deklarime të sakta, atëherë bëhet shumë e qartë se ka tepër pak gjasë që të gjitha ato të kenë qenë vetëm hamendësime të sakta. Vërtet, temat e diskutuara në Kuran janë të pafundme, prandaj gjasat që dikush thjesht të ketë fat në hamendësime për të gjitha ato tema janë praktikisht zero. Në rast se ka një milion rrugë që Kurani të jetë gabim, megjithatë secilën herë është i

saktë, atëherë nuk ka gjasë që dikush të ketë qenë duke hamendësuar.

Në vijim do të jepen **tre shembuj** të temave për të cilat Kurani ka bërë deklarime të sakta, të cilat ilustrojnë se si Kurani vazhdon të ketë sukses edhe përtej parashikimeve dhe gjasave.

## Bleta e gjinisë femër

Në kaptinën e 16-të (surja en Nahl, 16:68-69) në Kuran përmendet se *bleta e gjinisë femër* e lë shtëpinë e saj për të mbledhur ushqim. Për këtë, një person mund të hamendësojë duke thënë: “Bletën të cilën e sheh duke fluturuar mund të jetë ose e gjinisë mashkull, ose femër. Mendoj se do të them se është femër.” Vërtet, ky person ka një të dytën e mundësisë që të jetë i saktë. Pra, Kurani ka të drejtë në këtë rast. Por, kjo nuk është ajo çka shumica e njerëzve kanë besuar në kohën kur Kurani ishte shpallur.

A mund të bësh dallimin mes një blete mashkull dhe femër? Për ta bërë këtë, nevojitet një specialist, ndërsa tashmë është zbuluar se bleta e gjinisë mashkull

nuk e lë asnjëherë shtëpinë për të kërkuar ushqim.

Sidoqoftë, në dramën e Shekspirit, "*Henri i Katërt", disa nga personazhet diskutojnë për bletët dhe përmendin se bletët janë ushtarë dhe kanë një mbret. Kjo është ajo që besonin njerëzit në kohën e Shekspirit, që bletët të cilat i shohim duke fluturuar janë bletët meshkuj dhe, kur ata kthehen në shtëpinë e tyre, i përgjigjen mbretit të tyre.

Në realitet, kjo nuk është aspak e vërtetë. Në fakt, të gjitha ato bletë që i shohim duke fluturuar janë bletë femra, të cilat i përgjigjen mbretëreshës. Megjithatë, u deshën hulumtime shkencore gjatë 300 vjetëve të fundit për ta zbuluar këtë.

Pra, për t’iu kthyer listës së hamendësimeve, në lidhje me temën e bletëve, Kurani ka pasur shansin 50/50 për të qenë i saktë, ose një të dytën e gjasave.

## Dielli

Përtej temës së bletëve, Kurani po ashtu flet për **Diellin** dhe mënyrën se si ai udhëton nëpër hapësirë. Përsëri, një person mund të hamendësojë për këtë temë. Kur Dielli lëviz nëpër hapësirë, ka dy mundësi: të lëvizë ngjashëm me gurin e hedhur nga dikush, ose të lëvizë sipas rregullave të tij.

Kurani e thotë këtë të dytën: Dielli lëviz sipas rregullave të tij (surja el Enbija, 21:33). Mu për këtë, Kurani përdor një formë të fjalës *sebeha* për të përshkruar lëvizjen e Diellit nëpër hapësirë. Për ta bërë më të përshtatshme kuptimin e kësaj fjale për lexuesin, do të jepet shembulli në vijim.

Në rast se një njeri është në ujë dhe folja *sebeha* përdoret për ta përshkruar lëvizjen e tij, mund të kuptohet se ai është duke notuar, duke lëvizur sipas rregullave vetanake dhe jo si rezultat i ndonjë force që do të ndikonte drejtpërdrejt në të. Prandaj, kur kjo folje përdoret si referencë për lëvizjen e Diellit nëpër hapësirë, në asnjë mënyrë nuk lë të kuptohet se Dielli fluturon pa kontroll nëpër hapësirë si rezultat i hedhjes së tij nga dikush.

Thjesht, kjo do të thotë se Dielli rrotullohet dhe lëviz sipas rregullave. Kjo është ajo të cilën e pohon Kurani, por a ishte kjo një gjë e thjeshtë për ta zbuluar? A mund të thoshte një njeri i zakonshëm se Dielli është duke u rrotulluar?

Vetëm pajisjet e kohës moderne mund ta projektojnë imazhin e Diellit në një laptop, ashtu që, kur njeriu ta shikojë Diellin, të mos verbohet. Dhe, përmes këtij procesi ishte zbuluar jo vetëm se ka pika ose njolla në Diell, por edhe se këto pika lëvizin një herë në çdo 25 ditë. Kjo lëvizje përshkruhet si rrotullim i Diellit përreth boshtit të vet dhe përgjithësisht dëshmon se, përderisa Kurani e ka thënë këtë 1400 vjet më parë, Dielli, në të vërtetë, rrotullohet derisa udhëton nëpër hapësirë.

Dhe, për t'u kthyer edhe një herë te tema e hamendësimeve të mira, gjasat për të hamendësuar saktë për të dy temat, gjininë e bletëve dhe lëvizjen e Diellit, janë një në katër!

## Zonat kohore

Shikuar nga këndvështrimi i njerëzve të katërmbëdhjetë shekujve më parë, ata me gjasë nuk kanë pasur shumë njohuri rreth *zonave kohore*, kështu që deklarimet e Kuranit për këtë temë ishin befasuese në masë të madhe.

Koncepti se një familje është duke ngrënë mëngjes teksa Dielli është duke aguar, përderisa një tjetër familje është duke e shijuar ajrin e freskët të natës, është diçka për t'u habitur, madje edhe në kohën e sotme.

Në të vërtetë, katërmbëdhjetë shekuj më parë, njeriu nuk ka pasur mundësi të udhëtojë më shumë se 50 kilometra gjatë një dite, kështu që atij do t'i ishin dashur

disa muaj për të udhëtuar, për shembull, nga India për në Marok. Dhe, me gjasë, derisa ai ishte duke ngrënë darkë në Marok, do të mendonte në vete: “Në shtëpinë time në Indi, ata janë po ashtu duke ngrënë darkë në këto momente.” Ai nuk do ta kuptonte që, në procesin e udhëtimit, ka kaluar nga njëra zonë kohore, në tjetrën.

Megjithëkëtë, për shkak se është fjalë e Allahut, të Gjithëdijshmit, Kurani njeh dhe vërteton një fenomen të tillë.

Në një varg shumë interesant theksohet se, kur historisë t’i vijë fundi dhe të arrijë Dita e Gjykimit, e gjitha do të ndodhë menjëherë; dhe ky moment do të zërë disa njerëz gjatë ditës, ndërsa të tjerët gjatë natës. Qartë, kjo ilustron diturinë e

shenjtë të Allahut dhe njohurinë e Tij paraprake për ekzistencën e zonave kohore, megjithëse një zbulim i tillë ka qenë joekzistent përpara katërmbëdhjetë shekujsh. Vërtet, ky fenomen nuk është diçka e dukshme nga perceptimi i njeriut, ose rezultat i përvojës së tij dhe, në fakt, vetvetiu mjafton si dëshmi e vërtetësisë së Kuranit.

## Përfundim

Të rikthehemi edhe për herë të fundit te tema e hamendësimeve të mira. Në shembullin e tri temave të lartpërmendura: gjininë e bletëve, lëvizjen e Diellit dhe ekzistencën e zonave kohore, gjasat që dikush të hamendësojë saktë janë një në tetë!

Vërtet, shembuj të tillë ka përplot, duke e bërë listën e hamendësimeve të gjatë dhe më të gjatë, ndërsa me rritjen e numrit të temave do të rritej edhe numri i hamendësimeve. Por, ajo që askush nuk mund ta mohojë është: gjasat që Muhamedi (ﷺ), një njeri që nuk dinte shkrim-lexim, t'i ketë qëlluar saktë mijëra e mijëra tema, pa bërë kurrë asnjë gabim, janë "aq të madha", saqë cilado teori që

thotë se ai ishte autor i Kuranit, duhet të hidhet poshtë, madje edhe nga armiqtë më të ashpër të Islamit!

Vërtet, Kurani mirëpret këtë lloj sfide. Pa dyshim, nëse dikush do t'i thoshte dikujt: "Unë e njoh babanë tënd. E kam takuar atë", sapo të hynte në një shtet të huaj, me gjasë njeriu i atij shteti do të dyshonte në fjalët e tij, duke thënë: "Ti sapo ke ardhur këtu. Si ka mundësi ta njohësh babanë tim?"

Si rezultat i kësaj, ai do ta pyeste: "Më thuaj, a është babai im i gjatë, i shkurtër, me flokë apo tullac? Si duket ai?" Natyrisht, nëse vizitori do t'u përgjigjej saktë të gjitha pyetjeve të tij, dyshuesi nuk do të kishte tjetër zgjidhje përpos të thoshte: "Besoj se ti e njeh babanë tim.

Nuk e di se si e njeh atë, por po hamendësoj që e njeh!”

E njëjta situatë është edhe me Kuranin, ku theksohet se burimi i tij është nga Ai i Cili ka krijuar gjithçka. Pra, gjithkush ka të drejtë të thotë: “Më bind!” Nëse autori i këtij libri me të vërtetë ka krijuar jetën dhe gjithçka në qiej dhe në Tokë, atëherë Ai do të duhej të dinte për këtë, për atë, e kështu me radhë.” Pashmangshëm, pas hulumtimit të Kuranit, secili do të zbulojë të vërtetën e njëjtë. Për më tepër, ne të gjithë e dimë: ne nuk duhet të jemi ekspertë për të verifikuar atë që e thotë Kurani. Besimi (imani) i dikujt rritet derisa ai vazhdon të verifikojë dhe të konfirmojë të vërtetën e cila gjendet në Kuran. Dhe,

njeriu do të duhej të bënte kështu gjatë gjithë jetës së tij.

**Allahu udhëzoftë gjithkënd në të vërtetën!**

## Shtojca 1

Një inxhinier në Universitetin e Torontos, i cili ishte i interesuar në psikologji dhe kishte lexuar për të, bëri një hulumtim dhe pastaj shkroi tezën mbi **Efikasitetin e Diskutimeve në Grup.** Qëllimi i këtij hulumtimi ishte të gjendej se sa njerëz kanë sukses në diskutim kur ata flasin në grupe prej dy, tre, dhjetë njerëzish etj.

Grafiku i gjetjeve të tij shkon lart-poshtë në vende të ndryshme, por ai e arrin pikën më të lartë në variablën prej dy njerëzve. Të gjeturat e hulumtimit: njerëzit kanë më së shumti sukses në diskutim kur ata flasin në grupe prej dy personave. Natyrisht, ky zbulim ishte përtej pritjeve të tij, njëkohësisht këshillë shumë e vjetër e dhënë në Kuran:

**“Thuaj (o Muhamed): “Unë ju këshilloj vetëm një gjë: ngrihuni sinqerisht për Allahun, dy nga dy ose një nga një, e pastaj gjykoni...”** (Kurani, 34:46)

## Shtojca 2: Iram

Si shtesë, kaptina e 89-të e Kuranit (surja el Fexhr, 89:7) përmend një qytet me emrin **Iram** (qyteti i shtyllave), i cili nuk ishte i njohur në historinë antike dhe i cili ishte joekzistent për historianët. Sidoqoftë, dhjetori i vitit 1978, edicioni i *National Geographic* kishte prezantuar informacione interesante, ku përmendet se në vitin 1973 ka pasur gërmime në qytetin Elba të Sirisë. Qyteti që ishte zbuluar këtu ishte 43 shekuj i vjetër, por kjo nuk është gjëja më e mahnitshme në këtë rast. Hulumtuesit kishin gjetur në bibliotekën e qytetit Elba shënime për të gjitha qytetet e tjera me të cilat kishte bërë tregti. Besoni apo jo, aty në atë listë ishte edhe emri i qytetit Iram! Njerëzit e

Elbasë kishin bërë tregti me njerëzit e Iramit!

Në fund, kini parasysh me kujdes këto fjalë:

**“Ata thonë: “Përse nuk i janë zbritur (Muhamedit) mrekulli nga Zoti i tij?” Thuaj (o Muhamed): “Mrekullitë janë vetëm tek Allahu; unë jam vetëm një paralajmërues i qartë.”** (Kurani, 29:50)

